Përktheu nga boshnjakishtja:
**Muhamed Iljaz Dolaku**

Lektore:
**Ajshe Hyseni**

Redaktor profesional:
**Ekrem Avdiu**

Kopertina:
**Gëzim Dolaku**

U shtyp në Shtypshkronjën
**»AGORA«** Mitrovicë

# RËNDËSIA E TEUHIDIT

## Në emër të All-llahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!

**1.** All-llahu xh.sh. ka krijuar botën për t'i bërë ibadet dhe ka dërguar Pejgamberët, detyra e të cilëve ka qenë që t'i thërrasin njerëzit në teuhid (të shprehin Njëshmërinë e All-llahut xh.sh.)

Kur'ani Fisnik i kushton kujdes të madh besimit në teuhid (Njëshmërinë e All-llahut xh.sh.). Në shumë sure (kaptina) tërheq vërejtjen në dëmshmërinë e shirkut për individin dhe për bashkësinë.

Shirku është shkak i shkatërrimit në dynjallëk dhe i qëndrimit të përhershëm në Xhehennem.

**2.** Të gjithë Pejgamberët, pa përjashtim, misionin e vet e kanë filluar me thirrje në teuhid, sepse All-llahu xh.sh. ka urdhëruar që t'ua komunikojnë këtë njerëzve. All-llahu xh.sh, thotë:

***"Ne nuk kemi dërguar asnjë Pejgamber para teje e që të mos ia kemi shpallur: "S'ka zot tjetër përveç Meje, andaj adhuromëni vetëm Mua!"*** (El-Enbija: 25).

Kështu, i Dërguari i All-llahut, Muhammedi a.s. gjatë trembëdhjetë vjetëve në Mekë ka thirrë në teuhid dhe lutjet duhet drejtuar vetëm All-llahut xh.sh. e askujt tjetër.

Mes tjerash, i është shpallur edhe ky ajet:

***"Thuaj** (o Muhammed!)**: "Unë i lutem vetëm Zotit tim dhe askë s'ia bëjë shok Atij".*** (Xhinn: 20).

Pejgamberi a.s. i ka edukuar pasuesit e vet që nga fëmijëria e tyre në frymën e teuhidit, e kushëririt të vet, Abdull-llah Ibni Abbasit, i ka thënë:

"Nëse e lutë dikë, atëherë lute vetëm All-llahun, nëse kërkon ndihmë prej dikujt, atëherë kërko vetëm prej All-llahut".

Teuhidi është thelb i fesë - Islamit në të cilën bazohet ajo dhe All-llahu xh.sh. askujt nuk do t'ia pranojë ndonjë fe tjetër përveç Islamit.

**3.** Pejgamberi a.s. i ka mësuar as'habët e vet që misionin e tyre ta fillojnë duke i thirrur njerëzit në teuhid. Kështu Muadh ibni Xhebelit, kur e pat dërguar në Jemen, i ka thënë:

*"E para në çka do t'i thërrasish njerëzit le të jetë që të dëshmojnë se nuk ka Zot tjetër përveç All-llahut."* Në një transmetim tjetër, qëndron: *"Që të dëshmojnë Njëshmërinë e All-llahut."*

**4.** Teuhidi është i përmbajtur në shehadet - dëshminë se nuk ka zot tjetër, përveç All-llahut dhe se Muhammedi është i Dërguari i All-llahut. Kjo don të thotë: nuk ekziston hyjni e vërtetë (që adhurohet me të drejtë), përveç All-llahut xh.sh., ndërsa ibadeti i rregullt është vetëm ai, me të cilin ka ardhur i Dërguari i All-llahut.

Me shehadet jobesimtarët hyjnë në Islam, sepse ky është çelës i Xhennetit dhe atë i cili e shqipton këtë e shpie në Xhennet, përpos nëse

nuk punon diç që është në kundërshtim me këtë, siç është shirku apo fjala e cila nxjerrë nga besimi.

**5.** Jobesimtarët nga fisi kurejsh, i kanë ofruar të Dërguarit të All-llahut pushtet, pasuri, gra dhe kënaqësi të tjera të kësaj bote, vetëm që të heqë dorë nga thirrja në teuhid dhe nga sulmi në idhujt e tyre. Mirëpo, i dërguari i All-llahut nuk ka pranuar këtë, por ka vazhduar me misionin e vet, në rrugën e të cilit, së bashku me as'habët e tij, ka përjetuar mynxyra të mëdha, përderisa misioni i teuhidit nuk ka triumfuar pas plot trembëdhjetë vjetëve. Pastaj është çliruar Meka dhe janë thyer idhujt, ndërsa Pejgamberi a.s. kumtonte:

***"E vërteta - arriti, e gënjeshtra** (e keqja)* ***u shkatërrua. Me të vërtetë, gënjeshtra është në zhdukje!"*** (El-Isra: 81).

**6.** Teuhidi është obligim i çdo myslimani në jetën e tij. Ai jetën e vet e fillon me teuhid dhe e lë me teuhid. Obligimi i tij është ta vendosë teuhidin dhe të thërret në të, ngase teuhidi i bashkon myslimanët dhe i tubon rreth fjalës me të cilën shprehet teuhidi. E lusim All-llahun xh.sh. që fjalët e teuhidit të jenë të fundit të cilat do t'i shqiptojmë në dynjallëk dhe që të gjithë myslimanët t'i tubojë rreth këtyre fjalëve!

# DISA FADILETE (VLERA) TË TEUHIDIT

**1.** All-llahu xh.sh. thotë:

***"Për ata që besojnë dhe nuk e përziejnë besimin e tyre me zullum, atyre u përket siguria dhe ata janë në rrugë të drejtë."*** (El-En'am: 82).

Transmetohet nga Ebu Abdurrahman Abdull-llah ibën Mes'udi r.a. i cili ka thënë: "Kur u shpall ky ajet, u erdhi rëndë myslimanëve, e thanë: "Kush prej nesh nuk i ka bërë zullum vetes?" I Dërguari i All-llahut u tha: *"Në ajet nuk mendohet për këtë, porse mendohet në shirk. A nuk keni dëgjuar fjalët e Llukmanit të drejtuara birit të vet:* ***"O djali im, mos i bënë shok All-llahut! Me të vërtetë, të bërit shok All-llahut, është zullum i madh."*** (Llukman: 13)

Ky ajet është paralajmërim i gëzuar për ata që, në çdo gjë shprehin Njëshmërinë e All-llahut xh.sh. (muvah-hidun), të cilët besimin e tyre nuk

e përziejnë me politeizëm dhe largohen nga ai (politeizmi), se tërësisht janë të ruajtur nga ndëshkimi në Ahiret dhe se ata janë në rrugë të drejtë.

**2**. Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

*"Imani (besimi) përmbahet nga gjashtëdhjetë e disa degë; më e vlefshme është fjala: "La ilahe il-lall-llah" (nuk ka Zot tjetër përveç All-llahut), kurse më e vogla është të larguarit e pengesave nga rruga."*

# TEUHIDI ËSHTË SHKAK I LUMTURISË DHE I FSHIRJES SË MËKATEVE

Në librin "Delilul-muslimi fil-'itikadi vet-tat-hir", të cilin e ka shkruar shejh Abdull-llah Hajjati, qëndron: "Në përputhje me natyrën dhe gabueshmërinë njerëzore, njeriu ngandonjëherë rrëshqet dhe bënë mëkat ndaj All-llahut Nëse teuhidi, tek pasuesi i teuhidit, nuk është i përzier me politeizëm, teuhidi i tij dhe të shprehurit e sinqertë të ibadetit do të jenë shkaktarë të lumturisë, të faljes së mëkateve dhe të fshirjes së veprave të tija të këqija, siç qëndron në një hadith të Pejgamberit a.s.:

*"Kush dëshmon se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut, se Muhammedi është robi dhe i Dërguari i tij dhe se Isai është robi dhe i Dërguari i All-llahut, fjala e Tij, të cilën ia ka dërguar Merjemës dhe ruhu (fryma) i Tij, dhe se Xhenneti është i vërtetë dhe zjarri (Xhehennemi) është i vërtetë, All-llahu do ta shpie në Xhennet me çkado që të ketë punuar."*

Kjo don të thotë se, të gjitha këto dëshmi, që i vërteton myslimani, në mënyrë të pashmangshme do ta shpiejnë në Xhennet - në shtëpinë e kënaqësive, madje edhe nëse në veprat e tij ekzistojnë mangësi dhe të meta. Këtë e vërteton edhe hadithi kudsijj, i cili thotë: *"All-llahu i Lartmadhërishëm thotë: "O biri i Ademit, sikur të Më vishe me mëkate sa rruzulli tokësor, Unë do të vija ty me po aq falje!"*

Ky hadith kudsijj don të thotë se All-llahu xh.sh. do t'ia falë mëkatet atij që vdes me teuhid, madje edhe nëse ato janë sa rruzulli tokësor.

Në një hadith tjetër qëndron:

*"Kush vdes duke mos i përshkruar All-llahut shok, do të hyjë në Xhennet, e kush vdes duke i përshkruar All-llahut shok, do të hyjë në Zjarr."*

Nga këto hadithe, duket qartë se sa vlerë të madhe (fadilet) ka teuhidi dhe se ai është shkaku më i madh i lumturisë së njerëzve, si dhe mjeti më i madh për faljen e mëkateve dhe fshirjen e veprave të këqija.

# DISA NGA DOBITË E TEUHIDIT

Nëse individi, ose bashkësia realizojnë teuhid të pastër, ai do të jap fryte më të bukura. Disa nga këto fryte janë:

**1**. Lirimi i njeriut nga robërimi nënshtrimi ndaj dikujt tjetër përveç All-llahut xh.sh., ngase krijesat nuk mund të krijojnë asgjë, sepse ato janë vetëm ato që janë krijuar. Ato nuk mund t'i shkaktojnë vetes dëm as t'i sjellin dobi, e as të vendosin për jetën, vdekjen dhe ringjalljen.

Teuhidi paraqet lirimin nga robërimi, ndaj cilit do qoftë, përveç ndaj All-llahut xh.sh. dhe lirimin e arsyes njerëzore nga trillimet dhe lajthitjet, dhe lirimin e personalitetit njerëzor nga nënshtrimi, përçmimi dhe përkushtimi, lirimin e jetës njerëzore nga mizoritë e firaunëve, birokratëve (pushtetmbajtësve), magjistarëve dhe atyre që i imponohen njerëzve si hyjni.

Nga ky shkak prijëtarët e shirkut dhe protagonistët e xhahilijetit i janë kundërvuar të gjithë Pejgamberëve, përgjithësisht, dhe thirrjes së të Dërguarit të All-llahut, ngase e kanë ditur se "LA ILAHE IL-LALL-LLAH" don të thotë proklamim i përgjithshëm për lirimin e njeriut dhe heqjen e tiranëve nga froni i tyre i rrejshëm dhe ngritjen e ballëve të mu'minëve, të cilët i bien në sexhde vetëm All-llahu xh.sh.

**2.** Krijimin e personaliteteve stabilë.

Teuhidi ndihmon që të krijohen personalitete stabile, me virtyte të veçanta dhe qëllime të jashtëzakonshme, të cilat i ka provuar jeta.

Individi i tillë pranon vetëm një Zot, të Cilit i drejtohet fshehurazi dhe haptazi, në begati dhe në skamje, përkundër mushrikut, zemra e të cilit është e ndarë ndërmjet zotëve dhe hyjnive të ndryshëm. Ai her i drejtohet të gjallëve e her të vdekurve. Në këtë kontekst janë edhe fjalët e Jusufit a.s.:

***"O shokët e mi të burgut! A janë më të mirë zotët e llojllojshëm apo All-llahu, i Vetmi dhe Ngadhënjimtari?"*** (Jusuf: 39).

Mu'mini adhuron një Zot dhe e di se, çka e hidhëron Atë, dhe çka e kënaq Atë, dhe ai punon atë me çka është i kënaqur Zoti dhe zemra e besimtarit është e qetë.

Ndërsa mushriku adhuron shumë zota. Njëri e tërheqë në të djathtë, tjetri në të majtë, kështu që ai gjendet në udhëkryq ndërmjet tyre dhe nuk ka rehati.

**3.** Teuhidi është burim i mbrojtjes dhe sigurisë njerëzore, ngase ai e përmbush zemrën njerëzore me siguri dhe me rehati dhe ai nuk ia ka frikën askujt tjetër përveç All-llahut xh.sh. Teuhidi i mbyll të gjitha rrugët e drojës për nafakë, për jetën e vet, për familjen e vet, vdekjes dhe çdo gjëje tjetër që shkakton frikë.

Besimtari muvehhid (i cili shprehë teuhidin), nuk i frikësohet askujt tjetër përveç All-llahut xh.sh. Prandaj është i pabrengë derisa të tjerët frikësohen, i qetë, atëherë kur të tjerët janë nervoz dhe të pasigurt.

Në këtë aludon edhe Kur'ani Fisnik:

***"Për ata që besojnë dhe nuk e përziejnë besimin e tyre me zullum, atyre u përket siguria dhe ata janë në rrugë të drejtë."*** (El-En'am: 82).

Kjo siguri dhe qetësi burojnë nga thellësia e zemrës dhe nuk janë fryte të vigjëllimit të policisë, e cila kujdeset për rendin dhe qetësinë në vend. Qetësia dhe siguria në Ahiret janë shumë më të mëdha dhe të përhershme, ngase ata që përmenden në ajet janë tërësisht të sinqertë në përshpirtninë e tyre ndaj All-llahut xh.sh. dhe besimin e tyre të mirëfilltë nuk e kanë përzier me politeizëm (shirk), sepse politeizmi është dhunë (zullum) e madhe.

**4.** Teuhidi është burim i fuqisë, ngase njeriut i ofron fuqi të madhe shpirtërore dhe shpirti njerëzor përmbushet me shpresë në All-llahun xh.sh., duke pasur besë në Të dhe duke u mbështetur në Të (tevekul), i kënaqur me përcaktimin e Tij, duke pasur durim në sprovime dhe i pavarur nga krijesat e tjera të All-llahut xh.sh.

Njeriu i tillë është stabil dhe i fortë porsi bjeshkët (shkëmbinjtë) dhe kur e godet ndonjë fatkeqësi (musibet), ai kërkon nga All-llahu xh.sh. që t'ia largojë atë, e këtë nuk kërkon nga të vdekurit. Motoja e tij janë fjalët e Resulull-llahut s.a.v.s: "N*ëse e lutë dikë, atëherë lute vetëm All-llahun, nëse kërkon ndihmë prej dikujt, atëherë kërko vetëm prej All-llahut"*

***Motoja e tij janë edhe fjalët e All-llahut xh.sh.: "Nëse nga All-llahu të godet ndonjë fatkeqësi, atëherë askush përveç Tij nuk mund të të shpëtojë."*** (El-En'am: 17).

**5.** Teuhidi është themel i vëllazërisë dhe barazisë islame, ngase ai nuk u lejon pasuesve të vet që njeri-tjetrin ta konsiderojnë për zotër përveç All-llahut xh. sh., Një të Vetmit, si dhe ibadetin (bindshmërinë) e të gjithë njerëzve në krye me Muhammedin, Të Dërguarin dhe të Zgjedhurin (Mustafa) e All-llahut xh.sh., salavati dhe selami qofshin mbi të!

# ARMIQTË E TEUHIDIT

All-llahu i Lartmadhërishëm thotë në Kur'an:

***"Si për ty ashtu edhe për çdo Pejgamberë, Na kemi krijuar armiq, djajtë në trajtë të njerëzve dhe xhinnëve, të cilët i flasin njëri-tjetrit fjalë të zbukuruara për t'i mashtruar ata."*** (El-En'am: 112).

Urtësia (hikmeti) i All-llahut ka dashur që Ai Pejgamberëve dhe agitatorëve të teuhidit t'ua caktojë shejtanët nga xhinnët, të cilët shejtanëve në trajtë të njerëzve u sillnin mendime të shëmtuara, kobin, lajthitjen dhe të pavërtetën, në mënyrë që njerëzit t'i shpiejnë në prapësi dhe t'i largojnë nga teuhidi në të cilin të gjithë Pejgamberët më së pari i kanë thirrur popujt e vet, sepse ai është themel në të cilin ndërtohet misioni islam.

Është për t'u habitur se si disa njerëz konsiderojnë se thirrja në teuhid e ndan dhe e përçan ummetin islam, e, në realitet, ai e bashkon, në çka udhëzon edhe domethënia e fjalës teuhid në gjuhën arabe.

Për sa u përket politeistëve të cilët kanë pranuar teuhidur-rububijen (se All-llahu është sundues i çdo gjëje) dhe se All-llahu është Krijues i tyre, ata kanë mohuar teuhidul-uluhije (se vetëm All-llahu meriton t'i drejtohet ibadeti) dhe, në vend se me dua t'i drejtohen vetëm All-llahut xh. sh., ata duatë ia drejtonin edhe hyjnive të tjerë, ndërsa për Resulull-llahun s.a.v.s. kanë thënë:

***"A don ai që prej tërë perëndive të bëjë një Zot? Me të vërtetë, kjo është një gjë e çuditshme!"*** (Sad: 5).

All-llahu xh.sh. për popujt e mëparshëm thotë:

***"Po ashtu, as para tyre nuk ka ardhur asnjë Pejgamber, e që të mos thonin*** *(për të)**: "Është magjistar", apo: "Është i çmendur!" Vallë, a mos ia kanë rekomanduar këtë njëri-tjetrit? Jo, por ata janë popull rebel."*** (Edh-Dharijat: 52-53).

Një nga veçantitë e politeistëve është se, zemrat e tyre shtangohen dhe ndiejnë rezistencë kur dëgjojnë se, duaja i drejtohet vetëm All-llahut xh.sh. dhe ata rebelohen dhe mohojnë (besimin). E, kur dëgjojnë për politeizëm dhe se duaja i drejtohet dikujt tjetër përveç All-llahut xh.sh., ata gëzohen dhe disponohen.

Këta politeist All-llahu xh sh. i përshkruan me fjalë:

***"Kur përmendet vetëm All-llahu, neveriten zemrat e atyre që nuk besojnë në jetën tjetër, ndërsa kur të përmenden ata (zotër), përveç All-llahut, ata menjëherë gëzohen"*** (Ez-Zumer: 45)..

Ndërsa, duke i përshkruar politeistët, të cilët mohojnë teuhidin, All-llahu xh.sh. thotë:

***"Kjo është për atë, që kur thirrej All-llahu i Vetëm, mohojshi, e nëse i përshkruhej shok Atij - ju besojshi! Vendimi i përket vetëm All-llahut, të Lartësuarit e të Madhit!"*** (El-Mu'min: 12).

Edhe pse këto ajete kanë të bëjnë me jobesimtarët, këto i përkasin edhe të gjithë atyre që posedojnë veçoritë e tyre ndërsa konfirmojnë përkatësinë islame, e, në realitet, luftojnë kundër agitatorëve të teuhidit, i bëjnë shpifje dhe i quajnë me emra fyes, në mënyrë që t'i largojnë njerëzit prej tyre dhe t'ua fusin urrejtjen ndaj teuhidin për shkak të cilit All-llahu xh.sh. i ka dërguar Pejgamberët e Vet.

Ndërmjet tyre bëjnë pjesë edhe ata të cilët nuk ndiejnë kurrfarë pendimi (përkorësie) kur dëgjojnë se duaja i drejtohet All-llahu xh.sh., ndërsa, kur dëgjojnë se duaja i drejtohet dikujt tjetër përveç Tij, si për shembull kur kërkohet ndihmë nga Pejgamberi a.s., apo nga evliatë

(njerëzit e mirë), ndiejnë pendesë dhe gëzohen. O, sa e shëmtuar është ajo që bëjnë ata!

## QËNDRIMI I DIJETARËVE PËRKITAZI ME ÇËSHTJEN E TEUHIDIT

Dijetarët (alimët) janë trashëgimtarë të Pejgamberëve të All-llahut dhe ata në çka më së pari i kanë thirrur njerëzit, ka qenë teuhidi. All-llahu xh.sh. këtë e përmend me fjalët:

***"Na çdo populli i kemi dërguar nga një Pejgamber.*** *(Ata u thonin atyre)****: "Adhuroni vetëm All-llahun, e shmanguni nga djalli*** *(taguti)****!"*** (En-Nahël: 36)**.**

E tagut është çdo njeri që adhurohet përveç All-llahut xh.sh., dhe më këtë është i kënaqur. Andaj, dijetarët duhet t'ia kushtojnë kujdesin më së pari asaj që ka qenë preokupim i parë i të gjithë Pejgamberëve, e t'i thërrasin njerëzit që ta shfaqin Njëshmërinë e All-llahut xh.sh. (teuhidin) përmes të gjitha llojeve të ibadetit, e veçanërisht përmes duasë, për të cilën Resulull-llahu s.a.v.s. ka thënë: *"Duaja është ibadet!"* (Shënon Tirmidhiu dhe thotë: hadithi është hasen-sahih).

Shumica e myslimanëve të kohës së tanishme kanë rënë në shirk (politeizëm) dhe i drejtojnë duanë dikujt tjetër përveç All-llahut xh.sh., që është shkak i vuajtjeve dhe i fatkeqësive të tyre, siç ka qenë ky shkak i fatkeqësive të popujve të mëparshëm, të cilët All-llahu xh.sh. i ka shkatërruar - ngase duanë ua kanë drejtuar "mbrojtësve të vet" e jo All-llahut xh.sh.

Përkitazi me çështjen e teuhidit dhe luftës kundër shirkut, dijetarët kanë disa qëndrime:

**1.** Në grupin e parë bëjnë pjesë dijetarët të cilët e kanë kuptuar teuhidin, rëndësinë e tij dhe llojet e tij, dhe kanë konceptuar shirkun dhe llojet e tij, andaj i kanë përmbushur obligimet e veta e ua kanë shpjeguar njerëzve nocionin e teuhidit dhe të shirkut, ndërsa mbështetja e tyre është Kur'ani dhe praktika autentike (Sunneti) i Resulull-llahut s.a.v.s. Këta dijetarë, tekefundit, sikurse edhe të gjithë Pejgamberët, kanë qenë të ekspozuar akuzave të rrejshme, mirëpo kanë qenë të durueshëm dhe nuk janë zmbrapsur. Motoja e tyre janë fjalët e All-llahut xh.sh.:

***"Dhe, duroji llomotitjet e atyre dhe largohu nga ata në mënyrë të bukur."*** (El-Muzzemmil: 10).

E shumë kohë përpara, Llukmani i urtë e ka këshilluar të birin e vet duke i thënë:

***"O djali im, kryeje namazin, urdhëro me të mira e pengo nga të këqijat dhe bëhu i durueshëm për atë që të ka goditur! Me të vërtetë, kjo është nga punët e mëdha, të vendosura."*** (Llukman: 17).

**2.** Në grupin e dytë bëjnë pjesë dijetarët të cilët kanë lënë pas dore thirrjen në teuhid, i cili është themel i Islamit, e flasin për namaz, për pushtet dhe për xhihad, duke mos përmirësuar besimin tek myslimanët, sikur të mos kishin dëgjuar fare për fjalët e All-llahut xh.sh.:

***"E, sikur t'i bënin shok Atij, do t'ju humb çdo gjë nga ajo që kanë punuar."*** (El-En'am: 88).

Ndërsa, sikur t'i kishin dhënë përparësi teuhidit mbi gjërat tjera, siç i kanë bërë Pejgamberët, thirrja dhe misioni i tyre do të kishin pasur sukses dhe do t'i ndihmonte siç i ka ndihmuar Pejgamberët dhe Ferrëfyesit. All-llahu i Lartmadhërishëm thotë:

***"All-ahu u ka premtuar disave prej jush, që kanë besuar dhe që punojnë vepra të mira - se do t'i bëjë sundimtarë në Tokë, ashtu, si i ka bërë ata para tyre dhe që do t'ua forcojë fenë e tyre, me të cilën Ai është i kënaqur, dhe që do t'ua shndërrojë atyre - frikën në siguri. Ata, më adhurojnë Mua, e nuk më bëjnë shok asgjë. E, kush bënë mohim pas kësaj, ata janë ngatërrestarë të vërtetë."*** (Nur: 55).

Pra, kushti kryesor për ndihmën e All-llahut xh. sh. është teuhidi dhe që të mos i bëhet ibadet askujt tjetër përveç Tij.

**3.** Në grupin e tretë janë dijetarët dhe misionarët të cilët kanë braktisur thirrjen në teuhid dhe në luftë kundër shirkut, duke u frikësuar nga sulmi i njerëzve dhe duke pasur drojë për pozitat dhe vendet e punës së tyre. Ata fshehin diturinë të cilën All-llahu xh.sh. urdhëron t'ua publikojnë njerëzve. Me të drejtë atyre i përkasin këto fjalë të All-llahut xh.sh.:

***"Me të vërtetë, ata që fshehin dokumentet Tona të qarta, që i kemi shpallur Ne, dhe orientimin e drejtë, pasi që ua kemi treguar njerëzve në Librin** (Teuratin)**, ata i mallkon All-llahu, i mallkojnë edhe të gjithë ata që janë kompetentë të mallkojnë."*** (El-Bekare: 159).

Kurse për misionarët (dainjtë) All-llahu xh.sh. thotë:

***"Për ata që i kumtojnë shpalljet e All-llahut dhe që i kanë druajt Atij, dhe që nuk janë frikësuar prej askujt, pos All-llahut. E, mjafton që të japësh llogari te All-llahu!"*** *(*El-Ahzab: 39).

E, Muhammedi a.s. ka thënë:

*"Kush fsheh diturinë, All-llahu do t'ia vën atij kapistrën nga zjarri."*

**4.** Në grupin e katërt bëjnë pjesë dijetarët të cilët i kundërvihen thirrjes dhe të shprehurit e Njësisë së All-llahut xh.sh., të drejtuarit e duasë vetëm Atij dhe mosdrejtimit askujt tjetër pos Atij, qoftë ai Pejgamber, evlia apo i vdekur. Ky grup dijetarësh e lejon këtë dhe ajetet, të cilat në vete përmbajnë vërejtjen se nuk duhet askujt tjetër t'i drejtohet duaja, përveç All-llahut xh. sh., i konsiderojnë se ato i përkasin mushrikëve, dhe se askush nga myslimanët nuk hynë në nocionin e shirkut. Ata sikurse nuk kanë dëgjuar për fjalët e All-llahut xh.sh.:

***"Për ata që besojnë dhe nuk e përziejnë besimin e tyre me zullum, atyre u përket siguria dhe ata janë në rrugë të drejtë."*** (El-En'am: 82).

Fjala zullum e përdorur në ajet, këtu don të thotë shirk (politeizëm), e këtë e dëshmojnë edhe fjalët e All-llahut xh.sh.:

***"Me të vërtetë, të bërit shok All-llahut, është zullum i madh."*** (Llukman: 13).

Përkitazi me atë që aludon ky ajet, shirk mund të bëjë edhe mushriku edhe myslimani mu'min, siç është rasti në shumë shtete islame sot.

Resulull-llahu s.a.v.s ka tërheq vërejtjen në ata njerëz të cilët lejojnë t'i drejtohet duaja dikujt tjetër përveç All-llahut xh.sh. dhe lejon varrimin e të vdekurve në xhamia, sjelljen rreth e rrotull kabureve, të përgjëruarit evliave (njerëzve të mirë) dhe bid'ate, e gjëra tjera të shëmtuara. Ai ka thënë:

*"Për ummetin tim kam frikë nga prijatarët (udhëheqësit), të cilët i shpërkëndejnë (largojnë nga rruga e drejtë) njerëzit."*

Njëri nga dijetarët e Az-harit, i pyetur se a është e lejuar të shqiptohet duaja në drejtim të varrezës, është përgjigjur: "Përse të mos jetë e lejuar? Varri i Pejgamberit a.s. gjendet në xhami dhe njerëzit falen në drejtim të tij."

Mirëpo, Pejgamberi a.s. nuk është varrosur në xhaminë e tij, por në shtëpinë e Aishes, e, ndërsa edhe ai vetë ka ndaluar faljen në drejtim të varrit dhe njëra nga duatë që e shqiptonte është:

*"O All-llahu im! Kërkoj mbrojtje prej Teje nga dituria e padobishme!"*

Kjo don të thotë: nuk do t'ua përcjelli të tjerëve, nuk do të punojë sipas saj e as atë që nga sjelljet e mia nuk do t'i nderojë vetitë e mia të këqija.

**5.** Në grupin e pestë bëjnë pjesë njerëzit të cilët u janë bindur dijetarëve në mëkatime ndaj All-llahut xh.sh. Këta tërësisht i kundërvihen fjalëve të Pejgamberit a.s., i cili ka thënë:

*"Nuk ka bindshmëri në mëkatime, porse ajo duhet të jetë në veprat e mira."*

Për këtë bindshmëri të tyre, ata do të pendohen në Ditën e gjykimit, atëherë kur nga pendimi nuk do të kenë kurrfarë dobie. Duke i përshkruar vuajtjet e jobesimtarëve dhe të atyre që i kanë pasuar këta, All-llahu xh.sh. thotë:

***"Në Ditën kur fytyrat e tyre do tu rrotullohen në zjarr, ata do të thonë: "Ah, sikur t'ju kishim përulur All-llahut dhe ta kishim dëgjuar Pejgamberin! Dhe do të thonë: "O Zoti ynë, na e kemi dëgjuar parinë tonë dhe eprorët tanë, por ata na shmangën prej rrugës së drejtë. O Zoti ynë, atyre jepju dënim të dyfishtë dhe mallkoji ata me mallkim të madh!"*** (El-Ahzab: 67-68).

Ibni Kethiri, duke komentuar këtë ajet, ka thënë: "D.m.th. i kemi pasuar urdhërdhënisit dhe prijësit tanë, e kemi punuar përkundër Pejgamberëve. Dhe kemi konsideruar se ata posedojnë diç dhe janë diç, ndërsa - nga ana tjetër - ata nuk kishin kurrgjë!"

# KONFLIKTI MES TEUHIDIT DHE SHIRKUT

**a)** Konflikti mes teuhidit dhe shirkut është shumë i vjetër, që zgjatë që nga koha e Nuhit a.s., i cili e ka thirrur popullin e vet të adhurojnë vetëm All-llahun, e ta braktisin adhurimin e idhujve. Nuhi a.s. 250 vite rradhazi e ka thirrur popullin e vet në teuhid, e reagimi i tyre , siç e përshkruar Kur'ani, ka qenë:

***"Dhe kanë thënë*** *(populli i Nuhit)****: "Mos i lini kurrsesi zotët tuaj, mos e lini Veddin, as Suvain, as Jeguthin, as Jeukin, as Nesrin'!" E, këta idhuj kanë mashtruar shumë*** *(njerëz)****; e ti*** *(keqbërësve)* ***mos u zmadho asgjë, përpos humbjes!"*** (Nuh: 23-24).

Buhariu transmeton nga Ibni Abbasi se, përkitazi me tefsirin (komentimin) e këtij ajeti ka thënë: "Këta janë emra të njerëzve të mirë të popullit të Nuhit, e pasi që kanë vdekur, shejtani u ka pëshpëritur njerëzve nga ky popull që, në vendet ku tuboheshin ata, të vendonin statuja dhe t'i quajnë me emra të këtyre njerëzve. Këta kanë vepruar kështu, por nuk i adhuronin këta idhuj. Mirëpo, kur ka vdekur kjo gjeneratë, është zhdukur dituria e drejtë, e këta idhuj u bënë hyjni."

**b)** Pas Nuhit a.s. janë ndërruar Pejgamberët, të cilët i thërrisnin njerëzit të adhurojnë vetëm All-llahun xh.sh. dhe ta braktisin adhurimin e idhujve të cilët nuk meritojnë t'u bëhet ibadet. Përkitazi me këtë Kur'ani thotë:

***"Ja dërguam*** *(popullit)* ***Adit, vëllain e tyre - Hudin. Ai tha: "O populli im, adhuroni All-llahun! Ju nuk keni zot tjetër përveç Tij! E, a nuk po i ruheni dënimit?"*** (A'raf: 65).

***"****(Ja dërguam)* ***Themudit, vëllain e tyre Salihun. "O populli im", - tha ai, "adhuroni vetëm All-llahun! Ju nuk keni zot tjetër përveç Tij!*** (Hud: 61).

***"****(Ia dërguam)* ***Medjenit - vëllain e tyre Shuajbin. Ai tha: "O populli im, Adhuroni All-llahun! ju s'keni zot tjetër përveç Tij.*** (Hud: 84).

***"****(Kujtoje ti o Muhammed!)* **kur Ibrahimi i tha të atit dhe popullit të tij: "Unë jam larg atyre që i adhuroni ju, pos Atij, që më ka krijuar** *(mua)* **- dhe, me të vërtetë, Ai më udhëzon në rrugën e drejtë".*** (Ez-Zuhruf: 26-27).

Reaksioni i politeistëve në thirrjen e të gjithë Pejgamberëve ka qenë kundërvërja dhe refuzimi i asaj me çka patën ardhur ata me të gjitha mjetet që i kishin në disponim.

**c)** Para pejgamberisë së vet, Resulull-llahu a.s. ndër arabët ka qenë i njohur si njeri i sinqertë dhe i besueshëm. Mirëpo, kur i thirri ata që të adhurojnë All-llahun dhe në besim të Njësisë së Tij - teuhid - dhe të braktisin atë që kishin adhuruar të parët e tyre, ata "harruan" sinqeritetin dhe besnikërinë e Resulull-llahut a.s. dhe për atë thoshin: "Magjistar dhe gënjeshtar!" Ndërsa Kur'ani shënon reaksionin e tyre, e thotë:

***"Ata janë çuditur për ardhjen e një Paralajmëruesi nga mesi i tyre, dhe jobesimtarët kanë thënë: "Ky është magjistar dhe gënjeshtar. "A don ai që prej tërë perëndive të bëjë një Zot? Me të vërtetë, kjo është një gjë e çuditshme!"*** (Sad: 5).

***"Po ashtu, nuk ka ardhur as para tyre asnjë Pejgamber, e që të mos thonin*** *(për të)****: "Është magjistar", apo: "Është i çmendur!" Vallë, a mos ia kanë rekomanduar këtë njëri-tjetrit? Jo, por ata janë popull rebel."*** (Edh-Dharijat: 52-53).

Ky ka qenë qëndrimi i të gjithë Pejgamberëve mbi misionin dhe teuhidin e tyre, qëndrimi i popujve të tyre, të cilët i përgënjeshtronin dhe i shpifnin ata.

**d)** Ndërsa sot, kur myslimani i thërret vëllezërit e vet që të kenë sjellje të mirë, të jenë të sinqertë dhe besnik, askush nuk i kundërvihet atij. Mirëpo, kur thërret në teuhid, në të cilin kanë thirrë të gjithë Pejgamberët, dhe që, në realitet, duaja duhet t'i drejtohet vetëm All-llahut xh.sh dhe askujt tjetër, qoftë Pejgamberëve apo evliave, të cilët janë robër të All-llahut xh.sh., atëherë njerëzit i kundërvihen dhe e akuzojnë me akuza të rrejshme. Ata e quajnë "Vehabist", në mënyrë që t'i largojnë njerëzit nga thirrja e tij, e kur u përmendet ajeti në të cilin flitet për teuhidin, dikush prej tyre thotë: "Ai ajet është i vehabinje! "Nëse u përmendet

hadithi, i cili thotë: *"Nëse e lutë dikë, atëherë lute vetëm All-llahun, nëse kërkon ndihmë prej dikujt, atëherë kërko vetëm prej All-llahut",* dikush prej tyre thotë: "Ky hadith është i vehabinjve!"

Dhe, nëse falësi gjatë namazit të tij i vënë duart në gjoks, ose nëse e lëvizë gishtin tregues gjatë këndimit të "et-tehijati-it", siç ka bërë Pejgamberi a.s., njerëzit e quajnë vehabist.

Kështu emri i Vehabiut është bër simbol për muvehhidin - ai që duanë ia drejton vetëm All-llahut xh.sh. dhe pason Sunnetin e Pejgamberit a.s.

Fjala Vehabi, i përshkruhet fjalës El-Vehhab, e ky është një ri nga emrat e All-llahut xh.sh., i cili i ka dhuruar njeriut teuhidin, e kjo është dhuntia më e madhe që u ka dhuruar All-llahu muvehhidunëve. (Folja vehebe, në gjuhën arabe, don të thotë dhuroj, darovis.)

**e)** Misionarët e teuhidit janë të obliguar të jenë të durueshëm dhe ta ndjekin shembullin e Resulull-llahun a.s., të cilit Zoti i tij i ka thënë:

***"Dhe, duroji llomotitjet e atyre dhe largohu nga ata në mënyrë të bukur."*** (El-Muzzemmil: 10).

***"Andaj ti bëhu i durueshëm deri në vendimin e Zotit tënd e mos dëgjo as mëkatarë, as jobesimtarë."*** (Dehër: 24).

Myslimanët do të duhej ta pranojnë thirrjen në teuhid dhe t'i duan agitatorët e tij, ngase teuhidi është misioni i të gjithë Pejgamberëve, e edhe i Pejgamberit tonë, Muhammedit a.s. Dhe ai që e do Pejgamberin, e do edhe misionin e teuhidit, e nëse e urren teuhidin, e urren edhe Pejgamberin a.s.

# GJYKIMI (VENDIMI) I PËRKET VETËM ALL-LLAHUT

All-llahu xh.sh. i ka krijuar njerëzit vetëm për t'i bërë ibadet dhe ua ka dërguar Pejgamberët që t'i mësojnë ata, kurse atyre ua ka shpallur Librat në mënyrë që mes njerëzve të gjykojnë sipas të vërtetës dhe drejtësisë.

Ky gjykim shpjegohet në Kur'an dhe në Sunnet dhe përfshinë gjykimet në akide, në ibadete, në marrëdhëniet ndërnjerëzore (mu'amelat), në legjislacion, në politikë dhe në sfera të tjera të jetës njerëzore.

### *1. Gjykimi në akide:*

E para, me çka Pejgamberët kanë filluar misionin e tyre ka qenë korrigjimi i besimit tek njerëzit (akideja) dhe thirrja e tyre në teuhid.

Kështu Jusufi a.s., gjersa gjendej në burg, i thërriste shokët e vet të burgut në teuhid, kur prej tij kërkuan që t'ua komentojë ëndërrat. Dhe para se ta bënte këtë u ka thënë:

***"O shokët e mi të burgut! A janë më të mirë zotët e llojllojshëm apo All-llahu, i Vetmi dhe Ngadhënjimtari? Ju adhuroni, pos All-llahut, vetëm emra, të cilët ua keni ngjitur ju dhe të parët tuaj, All-llahu nuk ka shpallur asnjë argument për ta. Vendimi i përket vetëm All-llahut: Ai ka urdhëruar që të adhuroni vetëm Atë, Kjo është e vetmja fe e vërtetë, por shumica e njerëzve nuk e dinë."*** (Jusuf: 39-40).

### *2. Gjykimi në ibadete:*

Dispozitat lidhur me ibadete, siç janë dispozitat që kanë të bëjnë me namaz, haxhxh etj., duhet t'i marrim nga Kur'ani dhe nga hadithet autentike, duke vepruar sipas fjalëve të Resulull-llahut a.s., i cili ka thënë:

*"Faluni ashtu siç më shihni mua duke u falur!",* dhe:*"Merrni prej meje ceremonitë* (e haxhxhit)!"

Dhe duke vepruar sipas imamëve-muxhtehidë, të cilët thoshin: "Nëse konstatohet autenticiteti i ndonjë hadithi, atëherë ai është drejtimi (medhhebi) im."

E nëse imamët janë ndarë në mendime në ndonjë çështje, nuk do t'i përmbahemi në mënyrë fanatike vetëm mendimit të një imami, përpos nëse mendimi i tij bazohet në argument të drejtë, në Kur'an dhe në Sunnet.

### *3. Gjykimi në marrëdhëniet ndërnjerëzore:*

Siç është: shitblerja, huazimi (kreditimi), marrja me qira e të ngjashme.

Gjykimi në të gjitha këto gjëra i përket All-llahut dhe Pejgamberit të Tij, ngase All-llahu xh.sh. thotë:

***"Betohem në Zotin tënd, se ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, përderisa mos të marrin ty për arbitër, për ato konflikte që ekzistojnë ndërmjet tyre; e pastaj, të mos ndiejnë***

***kurrfarë dëshprimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht"*** (En-Nisa': 65).

Mufessirët (komentuesit e Kur'anit) përmendin shkakun e zbritjes së këtij ajeti, e kjo është konflikti i cili ka shpërthye ndërmjet dy njerëzve rreth ujitjes së palmishteve dhe çifligjeve, ndërsa Pejgamberi a.s. ka gjykuar në favor të Zubejrit.

Njeriu që ishte në konflikt me të i thotë Pejgamberit a.s.: "Gjykove në favor të tij vetëm pse e ke djalë të hallës!" Pastaj është shpallur ky ajet.

## 4. Gjykimi në kisas (hakmarrje) dhe në sanksione:

All-llahu xh.sh. thotë:

***"Na iu caktuam atyre*** *(izraelitëve)* ***në të*** *(Tevrat)*, ***që të: shkëmbehet me personin*** *(të dënohet vrasësi me vrasje)*, ***syri me sy, hunda me hundë, veshi me vesh, dhëmbi me dhëmb, dhe plaga me plagë. E, kushdo që t'a falë atë*** *(hakmarrjen)*, ***ai është shpagues për mëkatet e tij. Dhe kushdo që nuk gjykon me atë që ka zbritur All-llahu, ata janë zullumqarë të vërtetë."*** (El-Maide: 45.

## 5. Gjykimi në legjislacion i përket vetëm All-llahut

Ngase All-llahu xh.sh. thotë:

***"Ai ju ka urdhëruar nga feja, atë që ia ka urdhëruar Nuhit dhe atë që ta shpallëm ty..."*** (Esh-Shura: 13).

All-llahu xh.sh ua ka mohuar të drejtën mushrikëve që t'u japin të drejtën dikujt tjetër të caktojnë ligje përveç All-llahut xh.sh., e thotë: ***"Por ata kanë shokë tjerë (udhëheqës të këqijë), të cilët u kanë përcaktuar (atyre) në fe aso dispozita, çfarë nuk ka lejuar All-llahu..."*** (Esh-Shura: 21).

# REZYME

Myslimanët janë të obliguar të gjykojnë sipas Kur'anit dhe Sunnetit autentik dhe për shpalljen e vendiit në të gjitha konfliktet t'i drejtohen Kur'anit dhe Sunnetit, duke vepruar sipas fjalëve të All-llahut xh.sh.:

***"Dhe** (Na të dërguam Librin) **që të gjykosh ti me atë që të ka shpallur All-llahu..."*** (Maide: 49).

Si dhe fjalëve të Pejgamberit a.s.

*"Dhe ata nuk do të gjykojnë sipas Librit të All-llahut dhe të kërkojnë zgjidhje (e konfliktit) në atë që ka shpallur All-llahu, e që All-llahu fuqinë e tyre të mos ua kthej kundër vetë atyre!"*

Myslimanët janë të obliguar që nga vendet e tyre t'i rrëzojnë ligjet e huaja (franceze, angleze etj.) të cilat janë në kundërshti me ligjin islam, dhe që për zgjidhjen e konflikteve të mos iu drejtohen gjyqeve të cilat gjykojnë sipas asaj që është në kundërshtim me Islamin, dhe që zgjidhjen e konflikteve ta kërkojnë në Islam, tek ata dijetarë në të cilët kanë besim. Kjo është më mirë për ta, ngase Islami gjykon me drejtësi të plotë dhe njësoj për të gjithë njerëzit dhe ua kursen të hollat dhe kohën të cilën e humbasin nëpër gjykatore të qyteteve pa kurrfarë dobie. Kësaj duhet shtuar edhe vuajtjen e madhe në Ditën e gjykimit, ngase janë kthyer nga gjykimi i drejtë i All-llahut e i janë drejtuar ligjit jo të drejtë njerëzor.

# ÇKA ËSHTË MË PRIMARE: BESIMI I DREJTË (AKIDEJA) APO GJYKIMI?

Misionari i madh islam, Muhammed Kutbi, është përgjigjur në këtë pyetje në një ligjëratë të vet, të cilën e pat mbajtur në Darul-Hadith në Mekë. Ja pyetja që i është parashtruar me atë rast: "Disa thonë se Islami përsëri do të dominojë me anë të pushtetit, e disa të tjerë thonë se do të dominojë vetëm me korrigjimin e bindjes dhe me kultivimin (arsimimin) shoqëror. Cili prej këtyre dy mendimeve është më i drejtë?"

Ai është përgjigjur:

"Si do të mund kjo fe përsëri të mbretërojë në Tokë nëse misionarët nuk ua korrigjojnë njerëzve bindjen dhe nëse ata vetë nuk do të kenë besim të drejtë, nëse nuk do t'i përballojnë me durim të gjitha sprovimet (ngasjet) dhe nëse nuk do të luftojnë në rrugën e All-llahut? Vetëm pas kësaj feja e All-llahut do të mbretërojë në Tokë. Çështja është tërësisht e çartë. Pushteti nuk vie nga vetvetiu, e as që zbret nga qielli. Në të vërtetë, çdo gjë vie nga qielli, mirëpo me anë të përpjekjeve dhe angazhimeve njerëzore, që u urdhëron All-llahu njerëzve:

***"...E, sikur të dojë All-llahu, Ai do t'i shkatërronte ata, por Ai dëshiron t'ju provojë juve njërin me tjetrin..."*** (Muhammed: 4).

Ne duhet të fillojmë me korrigjimin e bindjes dhe me kultivimin e brezit në frymën e besimit të drejtë - akidesë - brezit i cili do të vihej në sprovim dhe do ta përballojë atë me durim, siç ka qenë i durueshëm brezi i parë (i as'habëve)."

## SHIRKU I MADH

Shirku i madh do të thotë: t'i përshkruhet All-llahut shok dhe të drejtuarit atij me dua siç i drejtohet All-llahut, apo t'i bëhet ibadet sikur p.sh. kërkim ndihme prej tij, të bëhet flijimi për të, të betuarit ne të etj.

Në "Sahihun" e Buhariut dhe Muslimit shënohet hadithi të cilin e transmeton Abdull-llah b. Mes'udi:

"E kam pyetur Resulull-llahun a.s.: - Cili është mëkati më i madh? Është përgjigjur: "*T'i përshkruash All-llahut shok, e Ai të ka krijuar!"*

# LLOJET E SHIRKUT TË MADH

***1. Shirku në dua***

Ky shirk don të thotë të drejtuarit tjetër kujt me dua përveç All-llahut xh.sh., si p.sh. Pejgamberëve, evliave etj. duke kërkuar prej tyre nafakë apo shërim nga sëmundja. All-llahu xh.sh. thotë (Junus: 106):

***"Dhe, përveç All-llahut mos iu lut tjetërkujt, të cilët nuk të sjellin as dobi as dëm, e nëse e bën këtë, ti atëherë, me të vërtetë, je nga jobesimtarët."***

Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë:

*"Kush vdes duke i përshkruar All-llahut shok, do të hyjë në zjarr (në Xhehennem)."*

Argument se të drejtuarit me lutje (dua) tjetërkujt përveç All-llahut, qoftë ai i vdekur apo i papranishëm, është shirk, janë fjalët e All-llahut xh.sh.:

***"...E, ata që i adhuroni ju, pos Tij - nuk posedojnë as sa lëkura e bërthamës së hurmasë. Nëse ju i thërrisni ata, thirrjen***

***tuaj ata nuk e dëgjojnë, e** (edhe) **sikur ta dëgjonin, nuk do t'ju përgjigjeshin. Edhe në Ditën e Kiametit, ata do të mohojnë atë që ia përshkruanin për shok All-llahut. Dhe, askush nuk do të informojë ty** (o Muhammed!) **ashtu si Ai i Gjithdijshmi."*** (Fatir: 13).

***2. Shirku në cilësitë e All-llahut***

Siç është bindja se Pejgamberët dhe evlijatë (njerëzit e mirë) janë të njohur me gajb (botën transcendentale). All-llahu i Lartmadhërishëm thotë:

***"All-llahu i ka çelësat e të gjitha fshehtësive dhe vetëm Ai i di ato..."*** (El-En'am: 59).

***3. Shirku në shprehjen e dashurisë***

Me fjalë të tjera ta duash dikë nga evliatë apo dikë tjetër, siç duhet All-llahu i Lartmadhërishëm. Për këtë lloj të shirkut All-llahu xh.sh. thotë:

***"Ka njerëz që në vend të All-llahut marrin disa gjëra të tjera për zotër dhe i duan ato si All-llahun; ndërsa ata që besojnë, e duan shumë më tepër All-llahun... "*** (El-Bekare: 165).

***4. Shirku në shprehjen e dëgjesës (bindshmërisë)***

Ky shirk përbëhet nga shprehja e bindshmërisë dijetarëve (alimëve) dhe shehlerëve, të cilët janë të bindur se kjo është e lejuar. All-llahu xh. sh. thotë:

***"Ata, përpos All-llahut kanë konsideruar për zot dijetarët e tyre dhe murgjit e tyre..."*** (Tevbe: 31).

Këtu fjala "Ibadet" është ftillëzuar si bindshmëri në ma'sijet (mëkatimi ndaj priftërve dhe murgjve) ashtu që ata kanë lejuar atë që ka ndaluar All-llahu xh.sh., ndërsa kanë ndaluar atë që Ai ka lejuar.

Muhammedi a.s. ka thënë:

*"Nuk ka bindshmëri ndaj krijesës që urdhëron mëkat ndaj Krijuesit."*

***5. Shirku në inkarnacion***

Kjo është bindja se All-llahu xh.sh. është mishëruar në krijesat e Tij, e Ai është i pastër nga kjo.

Kjo është kredoja (bindja) e sufinjve të Ibni Arebiut, i cili është varrosur në Damask, e i cili me një rast ka thënë këtë proverb: "Zoti është rob e robi është Zot, e arëherë kush është mukellef?" (D.m.th. kush është ai që do t'i zbatojë urdhëresat dhe ndalesat?). Ndërsa një sufij - poet, i cili ka besuar inkarnacionin, ka thënë: "Qeni dhe derri nuk janë asgjë tjetër pos zoti ynë, ndërsa All-llahu është vetëm prift në kishë."

***6. Shirku - t'i përshkruhet All-llahut shok në qeverisje***

Kjo është bindja se disa evlia (të dashurit e All-llahut) posedojnë aftësi të qeverisin me Gjithësi dhe me atë që ndodh në të. Ata i quajnë el-aktab.

Ata këtë e konsiderojnë si të vërtetë përkundër faktit se mushrikët e mëparshëm janë përgjigjur:

***"Dhe kush i drejton gjërat? Ata do të thonë: "All-llahu!"*** (Junus: 31)**.**

***7. Shirku lidhur me frikë***

Kjo është bindja se ndonjë evlia, ndonjë i vdekur apo dikush tjetër që nuk është i pranishëm, posedojnë aftësi të dirigjojnë me gjëra dhe të sjellin ndonjë dëm që u shkakton frikë njerëzve prej tyre. Së këndejmi ekzistojnë njerëz të cilët betohen rrejshëm në All-llahun, e nuk betohen rrejshëm në ndonjë evlia, duke pasur frikë nga ai.

Kjo është bindja e mushrikëve (politeistëve), për çka All-llahu xh.sh. na tërheq vërejtjen në Kur'an me këto fjalë (Ez-Zumer: 36).:

***"A nuk i mjafton Zoti robit të vet? E ata të frikojnë ty me zota, pos Tij*** *(All-llahut)****..."***

Frika nga bishat apo nga zullumqarët e gjallë, është e lejuar dhe nuk bën pjesë në shirk.

***8. Shirku - të përshkruarit All-llahut shok në pushtet***

Këtë lloj të shirkut e bëjnë ata, të cilët caktojnë ligje në kundërshtim me Islamin, i lejojnë ato, apo konsiderojnë se ligji islam nuk është i përshtatshëm (i vlefshëm). Këtu përfshihen edhe sundimtarët edhe nënshtetasit, nëse nënshtetasit konsiderojnë se ligjet në kundërshtim me islamin janë korrekt dhe janë të kënaqur me to.

***7. Shirku i madh i shkatërron veprat e njeriut***

All-llahu xh.sh. thotë:

***"Me të vërtetë, të është shpallur ty dhe atyre*** *(Pejgamberëve)* ***që kanë qenë para teje: "Nëse i përshkruan All-llahut shok, me siguri do të humbin punët tuaja dhe do të jesh ndër ata që janë shkatërruar."*** (Ez-Zumer: 65).

***10. All-llahu nuk e falë shirkun e madh, pos nëse bëhet tevbeja dhe tërësisht braktiset shirku***

All-llahu xh.sh. thotë:

***"All-llahu, me të vërtetë, nuk e falë atë që i bën shok Atij, por ia falë tjerat mëkate kujt të dojë*** *(përveç këtij)*. ***Kushdo që t'i bëjë shok All-llahut, ai me të vërtetë, ka humbur larg prej udhës së drejtë."*** (En-Nisa: 116).

***11. Ekzistojnë shumë lloje të shirkut, nga të mëdhatë e të voglat***

Duhet pasur kujdes të madh ndaj të gjitha llojeve të shirkut. Pejgamberi a.s. na ka mësuar me këto fjalë:

*"O All-llahu ynë! Kërkojmë mbrojtje prej Teje që të mos përshkruajmë shok me dijeninë tonë, dhe prej Teje kërkojmë falje për atë që nuk dimë dhe për atë që kemi bërë pa dashje!"*

# SHEMBULLI I ATIJ QË I DREJTOHET ME LUTJE DIKUJT TJETËR POS ALL-LLAHUT

All-llahu i Lartmadhërishëm thotë:

***"O njerëz, ja një shembull, e dëgjojeni atë: "Ata të cilët, përpos All-llahut i adhuroni ju, nuk mund të krijojnë - kurrsesi as një mizë, madje - edhe nëse tubohen për këtë*** *(krijimin e mizës)*. ***E, nëse miza u merr atyre diçka, nuk do të mund ta marrin*** *(ata)* ***nga ajo. I dobët është adhuruesi*** *(i tjetërkujt, pos All-llahut)*, ***por edhe i adhuruari -*** *(pos All-llahut)*.***"*** (El-Haxhxh: 73).

All-llahu xh.sh. me këtë ajet u drejtohet të gjithë njerëzve, që ta dëgjojnë këtë shembull, duke u thënë: "Këta evlia, njerëz të mirë dhe të tjerët, të cilëve ju u drejtoheni me dua kur gjendeni në ndonjë vështirësi, duke kërkuar ndihmë prej tyre, këta as që janë në gjendje të krijojnë diç,

madje as një mushkonjë. E, nëse mushkonja ua rëmben diç nga ushqimi dhe pija, ata nuk janë në gjendje ta shpëtojnë atë prej saj, që është argument i pafuqisë së tyre dhe dobësisë së mushkonjës. E si mundeni atëherë tua drejtoni atyre lutjet tuaja përpos All-llahut xh.sh?"

Ky shembull përmbanë qortim të ashpër atyre që u drejtohen me dua tjetërkujt pos All-llahut xh. sh., qofshtë Pejgamberëve apo evliave.

All-llahu i Lartmadhërishëm thotë:

***"Vetëm për Të është lutja e vërtetë! E, ata** (mohuesit) **që i luten tjetërkujt - përpos All-llahut, nuk u përgjigjet atyre me kurrgjë, ashtu sikundër ai që i zgjatë dy duart tek uji** (pranë pusit)**, për t'i ardhur te goja; por, ai, kurrsesi nuk i vjen. Lutja e mohuesve është e kotë."*** (Er-Ra'd: 14)

Ky ajet aludon në atë se duaja, e cila bën pjesë në ibadet, duhet t'i drejtohet vetëm All-llahut xh.sh., dhe ata që i luten dikujt tjetër - përpos All-llahut, nuk kanë kurrfarë dobie prej atyre të cilëve u luten ngase ata nuk mund t'ua plotësojnë lutjen. Shembulli i tyre është si shembulli i atij që rri tek pusi dhe përpiqet të merr ujë me duar, porse nuk është në gjendje ta bëjë këtë.

Njeriun e tillë Muxhahidi (njëri nga komentuesit e Kur'anit) e përshkruan kështu: "E thërret ujin me gjuhë dhe i zgjatë duart kah ai, porse nuk mund ta arrijë."

Pastaj All-llahu xh.sh. i shpallë si kafir ata të cilët ua drejtojnë duanë dikujt tjetër përpos All-llahut dhe na bën me dije se lutjet e tyre kanë dështuar, me këto fjalë: ***"Lutja e mohuesve është e kotë."***

Andaj, vëlla i dashur, ke kujdes e mos ia drejto lutjen tënde dikujt tjetër përveç All-llahut xh.sh., e në këtë mënyrë të bësh kufër e të biesh në lajthitje dhe lutju vetëm All-llahut të Gjithëfuqishëm, në mënyrë që të jesh mu'min dhe ai që shpreh Njëshmërinë e All-llahut xh.sh.

# SI TA MUJOJMË SHIRKUN?

Shirku nuk mund të mujohet, pos nëse i mujojmë tri llojet e tij dhe atë:

***1. Shirkun - të përshkruarit All-llahut shok - në veprat e Tij***

Sikurse dikush të konsiderojë që, përveç All-llahut, ekziston krijues tjetër dhe drejtues i Gjithësisë. Kështu, disa sufinj konsiderojnë se All-llahu xh.sh. ua ka dorëzuar disa gjëra disa evliave (aktabëve) që të qeverisin me to. Kësi bindje nuk kanë pasur as mushrikët para Islamit, gjë që e ka shënuar edhe Kur'ani:

***"Dhe kush i drejton gjërat? Ata do të thonë: "All-llahu!"*** (Junus: 31).

Në librin "El-kafi fir-reddi alel-vehabi", shkrimtar i të cilit është një sufij, i kam lexuar këtë fjali: "Ekzistojnë robër të All-llahut të cilët thonë për ndonjë gjë: "Bëhu" dhe ajo bëhet!" Kur'ani i përgënjeshtron fjalët e këtij sufiji duke thënë:

***"Dispozita e Tij*** *(e All-llahut)**, kur dëshiron të bëjë diçka, është vetëm të thotë: "Bëhu!" - dhe ajo bëhet."*** (Ja-Sin: 82).

Dhe thotë:

***"Vetëm Ai krijon dhe sundon!*** (El-A'raf: 54).

***2. Shirkun - të përshkruarit All-llahut shok - në ibadet dhe në dua***

Sikurse dikush të adhurojë dhe t'ia drejtojë duatë (lutjet) e veta dikujt tjetër - pos All-llahut. P.sh. Pejgamberëve dhe njerëzve të mirë, e të kërkojë prej tyre t'i ndihmojnë dhe i thërret ata me dua, kur është në vështirësi apo në gjendje të begatë (mirëqenie). Mjerisht, kjo dukuri është tejet e zgjeruar në ummetin islam, kurse mëkatin më të madh e bartin disa shehlerë, të cilët e përkrahin këtë lloj të shirkut, duke e quajtur këtë të afruarit All-llahut (tevessul), e, që kjo, në realitet, nuk është, ngase tevessul (lidhje) do të thotë: të drejtuarit All-llahut xh.sh. me anë të lidhjes të lejuar me Sheriat. Mirëpo, atë që bëjnë ata është të drejtuarit e duasë dikujt tjetër pos All-llahut, si p.sh. kur thonë: "Shpëtim, o i Dërguari i All-llahut, o Xhejlani, o Bedevi..." etj. Kjo lutje don të thotë t'i bësh ibadet dikujt tjetër pos All-llahut xh.sh., ngase kjo në realitet është dua, e Resulull-llahu a.s. ka thënë:

*"Duaja është ibadet!"*

Ndërsa shpëtim, ndihmë e të ngjashme, kërkohet vetëm nga All-llahu xh.sh., ngase Ai thotë:

***"Dhe*** *(All-llahu)* ***do t'ju ndihmojë me pasuri dhe me fëmijë..."*** (Nuh: 12).

Në këtë lloj të shirkut bënë pjesë edhe të përshkruarit All-llahut shok në sundim, e kjo ndodh atëherë kur ndonjë sundimtar apo nënshtetas konsideron se Ligji i All-llahut xh.sh. nuk i përshtatet kohës, apo konsideron se është e lejuar të gjykohet sipas ligjeve të tjera.

***3. Shirkun - të përshkruarit All-llahut shok - në cilësitë e Tij***

Sikurse dikush t'i përshkruajë disa nga krijesat (Pejgamberët, evliatë etj.) me cilësi të cilat janë veçori vetëm të All-llahut xh.sh., siç është të njohurit e gajbit e të ngjashme. Ky është element mjaft i zgjeruar te sufinjtë dhe tek ata të cilët kanë rënë nën ndikimin e tyre. Kështu Busajriu, duke lavdëruar Pejgamberin a.s., ka thënë: "E nga mirësia yte është kjo botë dhe kursimi i saj, ndërsa nga dituria yte është dituria mbi Levhi Mahvudhin dhe pendën."

Nga kjo pikëpamja janë në lajthitje edhe "dexhxhallët" (ata që i largojnë njerëzit nga rruga e drejtë), të cilët konsiderojnë se mund ta shohin Pejgamberin a.s. në gjendje të zgjuar (zgjëndërr) dhe të kërkojnë prej tij që t'i njoftojë se çka fshihet në zemrat e atyre që takohen me ta e të cilët dëshirojnë t'i bëjnë ithtarë të vet. E, dihet se Pejgamberi a.s. nuk ka ditur fshehtësinë e zemrave njerëzore, derisa ka qenë gjallë. Përkitazi me këtë All-llahu xh.sh. thotë:

***"Thuaj: "Unë nuk mund t'i sjellë vetes as dobi as dëm, përveç atë që don All-llahu. E sikur t'i dija fshehtësitë, do t'i shumëzoja të mirat dhe nuk do të më prekte asnjë e keqe. Unë jam vetëm paralajmërues dhe sihariques për njerëzit që besojnë."*** (El-A'raf: 188).

E si do të mund t'i dnte këto fshehtësi pas vdekjes dhe pas transferimit te Zoti i vet? E, kur Pejgamberi a.s. me një rast ka dëgjuar një robëreshë duke thënë: "Në mes nesh është Pejgamberi, i cili di se çka do të ndodhë nesër!", ka thënë: *"Mos fol ashtu, por fol siç ke folur edhe më parë!*

Ndërkaq, ngandonjëherë All-llahu xh.sh. i ka informuar Pejgamberët për disa gjëra të gajbit. Përkitazi me këtë thotë:

***"Vetëm Ai i di fshehtësitë dhe Ai nuk ia zbulon fshehtësitë e Veta askujt; përveç atij të cilin Ai e ka zgjedhur për ta dërguar*** *(Pejgamber)****."*** (El-Xhinn: 26-27).

## KUSH ËSHTË MUVEHHID - MONOTEIST?

Kush i mujon këto tri lloje të shirkut, nuk i përshkruan All-llahut shok dhe All-llahun xh.sh. e konsideron të Vetmin në qenien e Tij (dhat), në cilësitë e Tij, dhe vetëm Atij i drejtohet me dua dhe me ibadet, ai quhet muvehhid - monoteist, dhe ai do t'i gëzojë të gjitha nderimet që janë paraparë për muvehhidët. Ndërsa, ai i cili shpreh Njëshmërinë e All-llahut vetëm në disa aspekte, e jo në të gjitha, nuk konsiderohet si muvehhid dhe të tillit i përkasin këto fjalë të All-llahut xh.sh.:

***"...E, sikur t'i bënin shok Atij, do t'ju humb çdo gjë nga ajo që kanë punuar."*** (El-En'am: 88).

***"...Nëse i përshkruan All-llahut shok, me siguri do të humbin punët tuaja dhe do të jesh ndër ata që janë shkatërruar."*** (Ez-Zumer: 65).

Ai i cili pendohet dhe e mujon shirkun, ai konsiderohet si monoteist - muvehhid. O All-llahu ynë! Na bën prej atyre që në çdo gjë Të konsiderojmë të Vetmin, e mos na bën mushrikë!

## SHIRKU I VOGËL DHE LLOJET E TIJ

Në këtë shirk bën pjesë çdo mjet (rrugë) që shpie në shirk të madh, porse nuk është në rangun e ibadetit dhe nuk nxjerrë nga imani (Islami). Mirëpo ky bënë pjesë në mëkate të mëdha.

Në shirkun e vogël bënë pjesë:

***1. Hipokrizia e vogël dhe të shtirët para njerëzve***

Siç është, ai i cili punon në emër të All-llahut dhe falet në emër të All-llahut, mirëpo, këto vepra dhe namaze i bënë në mënyrën më të mirë vetëm për t'i lavdëruar njerëzit. All-llahu xh.sh. thotë:

***"...Kush shpreson takimin me Zotin e vet, le të punojë vepra të mira, dhe, le të mos i bëjë shok askë në të adhuruarit e Zotit të vet!"*** (El-Kehf: 110).

Kurse Muhammedi a.s. ka thënë:

*"Gjëja prej së cilës më së shumti kam frikë për ju është shirku i vogël - 'rija (të shtirurit). Në Ditën e gjykimit, kur do t'i shpërblejë njerëzit për veprat e tyre, All-llahu do të thotë: "Shkoni tek ata para të cilëve jeni treguar dhe shikoni se a do të keni shpërblim prej tyre!"*

***2. Përbetimi me diç tjetër, përveç All-llahut xh.sh***

Ibni Abbasi këtë lloj të shirkut e ka shpjeguar me shembullin kur njëri i thotë mikut të vet: "Atë që ka dashur All-llahu dhe që ke dashur ti!"

Në këtë shirk bëjnë pjesë edhe fjalët: "Sikur të mos ishte All-llahu dhe filan njeriu!" Ndërsa është e lejuar të thuhet: "Sikur të mos ishte All-llahu , e pastaj filan njeriu!"

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

*"Mos thuani: 'Si ka dashur All-llahu dhe si ka dashur filani', por thuani: 'Si dëshiron All-llahu e pastaj filani'."*

# DISA TRAJTA TË MANIFESTIMIT TË SHIRKUT

Trajtat e shirkut, sot të përhapura në botën islame, janë shkaktarë kryesorë për fatkeqësinë e myslimanëve dhe asaj që është duke u ndodhur atyre, siç janë tërmetet, luftërat, çrregullimet dhe të gjitha llojet e vuajtjeve të cilat All-llahu xh.sh. i ka lëshuar mbi myslimanët për shkak të largimit nga teuhidi dhe të paraqitjes së shirkut në besimin dhe sjelljen e tyre.

Argument për këtë, janë trajtat e ndryshme të manifestimit të shirkut, në shumicën e vendeve myslimane, të cilat shumë myslimanë i numërojnë ndër vendet islame. Është e njohur se Islami ka ardhur për t'i shkatërruar të gjitha aspektet e shirkut apo dukuritë të cilat shpiejnë në shirk.

Aspektet kryesore të manifestimit të shirkut janë këto:

***1. Të drejtuarit e duasë dikujt tjetër përpos All-llahut xh.sh.***

Veçanërisht, kjo është e dukshme në kaside dhe në ilahi, të cilat këndohen gjatë mevlydit ose festave të tjera të rastit. Me një rast pata dëgjuar këtë ilahi:

"O i pari i Pejgamberëve, o mbështetje ime, ti je portë e All-llahut dhe shpresa ime. Edhe në dynjallëk edhe në Ahiret, o Pejgamber i

All-llahut, më merr mua për dore. Askush vështirësitë nuk do t'mi largojë me lehtësi, përveç teje, o kurorë respekti!" (taxhul-hedreti).

Sikur të kishte dëgjuar këtë Resulull-llahu a.s., nuk do të kishte asgjë me këtë, sepse askush nuk mund t'i lehtësojë vështirësitë përveç All-llahut xh.sh. Të ngjashme janë edhe vjershat që shkruhen nëpër gazeta, revista dhe libra të ndryshme, në të cilat kërkohet ndihmë, mbështetje dhe fitore nga Pejgamberi a.s., nga evliatë dhe njerëzit e mirë, të cilët janë të pafuqishëm të ofrojnë ndonjë ndihmë.

***2. Varrimi i evliave dhe njerëzve të mirë në xhamia***

Në shumë vende islame mund të shihen në disa xhami varre të mbuluara me qemerë, e disa njerëz luten dhe kërkojnë përmbushjen e lutjeve nga ata që janë varrosur në to. Resulull-llahu a.s. këtë e ka ndaluar me fjalët: *"All-llahu i ka mallkuar çifutët dhe të krishterët, që varret e Pejgamberëve të tyre i kanë shndërruar në mesxhide!"*

Nëse nuk është e lejuar që Pejgamberët të varrosen nëpër xhamia, atëherë si është e mundur të jetë e lejuar që në to të varrosen shehlerët dhe ulemaja? Duhet të kihet parasysh se këtij të vdekuri ngandonjëherë i drejtohet duaja, pos All-llahu xh.sh., që shkakton shirkun, ndërsa Islami ndalon shirkun dhe rrugët që shpiejnë në të.

***3. Zotimi evliave***

Disa njerëz zotohen se do të flijojnë (bëjnë kurban) apo do të dhurojnë të holla për ndonjë evlia, që bën pjesë në shirk, dhe nuk është e lejuar përmbushja e këtij zotimi, ngase zotimi bën pjesë në ibadet, ndërsa ibadetin e meriton vetëm All-llahu xh.sh. All-llahu xh. sh. thotë :"***Zoti im, unë Ty të kam përgjëruar*** *(qëllimuar)* ***atë që është në barkun tim, që të shërbejë vetëm Ty; andaj, pranoje prej meje! Se Ti, me të vertetë, dëgjon dhe di çdo gjë."*** (Ali Imran: 35).

***4. Flijimi (bërja kurban) tek varret e Pejgamberëve dhe evliave***

Edhe sikur nijeti (qëllimi) gjatë flijimit të këtillë të bëhej në emër të All-llahut xh.sh., edhe atëherë kjo vepër do të bënte pjesë në veprat e mushrikëve (politeistëve), të cilët kanë bërë flijime para figurave të idhuj-

ve të tyre, të cilët paraqesin evliatë (mbrojtësit) e tyre. Argument për këtë, janë fjalët e Resulull-llahut a.s.:

*"All-llahu e ka mallkuar atë, i cili therë kurban në emër të dikujt tjetër, përveç All-llahut!"*

***5. Tavafi - të sjellurit rreth varreve të Pejgamberëve dhe evliave***

Siç është të sjellurit rreth varreve të Xhejlaniut, Rifaiut, Bedeviut, Huseinit etj., ndërsa tavafi bën pjesë në ibadet andaj është i lejuar të bëhet vetëm rreth Ka'bes, gjë që e argumentojnë fjalët e All-llahut xh.sh.:

***"Pastaj le t'i heqin ndotësirat nga trupi i tyre, le t'i kryejnë zotimet e tyre dhe le të sillen*** *(bëjnë tavaf)* ***rreth Faltores se lashtë."*** (El-Haxhxh: 29)

***6. Kryerja e namazit kthyer kah varri nuk është i lejuar, ngase Muhammedi a.s. ka thënë:***

*"Mos u ulni në varreza dhe mos u falni kah ato!"*

***7. Udhëtimi me qëllim që të vizitohen varrezat***

Udhëtimi me qëllim që të vizitohen varrezat për shkak të bereqetit dhe kryerjes së namazit në to, nuk është i lejuar, ngase Resulull-llahu a.s. ka thënë: *"Nuk ndërmirren udhëtimet pët t'u vizituar xhamitë, përveç tri xhamive: Mesxhidul-Haram (Ka'bja), xhamia ime (në Medinë) dhe Mesxhidul-Aksa."*

Nëse do të dëshironim të udhëtonim për në Medinë, do të themi: "Po shkoj të vizitojë xhaminë e Pejgamberit a.s., e pastaj ta përshëndes atë."

***8. Sjellja sipas ligjeve që nuk janë nga All-llahu xh.sh.***

Sjellja sipas ligjeve që nuk janë nga All-llahu xh. sh., siç janë ligjet e njerëzve, të cilat janë në kundërshti me Kur'anin dhe Sunnetin autentik, duke konsideruar se është e lejuar sjellja sipas tyre. Kësaj i ngjajnë edhe fetvatë që i japin disa shehlerë, që janë në kundërshtim me Islamin, si p.sh. qëllimisht të proklamohet se kamata është e lejuar, për të cilën All-llahu xh.sh. u ka paralajmëruar luftë atyre që e marrin atë.

***9. Të bindurit sundimtarëve, alimëve dhe shehlerëve në gjërat që janë në kundërshtim me Kur'anin dhe me Sunnetin autentik***

Kjo quhet shirk në bindshmëri (përulje), por nëse ai që i bindet cilit do prej këtyre konsideron se të bindurit (përulja) e tillë është e lejuar.

Muhammedi a.s. ka thënë:

*"Nuk ka bindshmëri (përulje) ndaj krijesës që mëkaton ndaj Sunduesit."*

All-llahu xh.sh, thotë:

***"Ata, përpos All-llahut kanë konsideruar për zot dijetarët e tyre dhe murgjit e tyre dhe Isain - të birin e Merjemës, kurse u është urdhëruar që të adhurojnë vetëm një Zot, - s'ka zot tjetër përveç Tij. Ai është shumë lartë nga ata të cilët i barazojnë me Të."*** (Et-Tevbe: 31).

Të adhuruarit e priftërinjve dhe murgjve nga ana e çifutëve Hudhejfe e ka komentuar si bindje (përulje) ndaj tyre në atë që kanë ndaluar dhe që kanë lejuar ata (d.m.th. diç e kanë bërë haram e diç hallall).

# TYRBET DHE VARREZAT (QË VIZITOHEN)

Tyrbet, të cilat gjenden në vendet islame, në Sham, Irak, Egjipt etj., nuk janë në ujdi me mësimet islame, ngase Muhammedi a.s. ka ndaluar të ndërtohen objekte përmbi varre. Në një hadith autentik qëndron: "I Dërguari i All-llahut ka ndaluar stolisjen e varreve, të ulurit në varre dhe muratimin mbi varre."

Në një hadith tjetër autentik, të cilin e shënon Tirmidhiu, qëndron: "Dhe të shkruhen mbishkrime në varre..." (fjalë nga Kur'ani, poezi e të ngjashme).

**1**. Vendet ku gjenden këto varre, tyrbe dhe shenja të tjera, në raste të shumta janë të rrejshme. Kështu Huseini, i biri i Aliut r.a., ka rënë shehid në Irak dhe trupi i tij nuk është bartë në Egjipt. Prandaj varri në Egjipt, i cili konsiderohet si varri i tij, në realitet - nuk është. E argumenti më i fuqishëm për këtë është ekzistimi i "varrit të tij" në Irak, Egjipt dhe Sham. Argumenti i dytë është se as'habët kurrënjëherë nuk i kanë varrosur të vdekurit në xhamia, ngase Resulull-llahu a.s. ka thënë:

*"All-llahu i ka mallkuar çifutët dhe të krishterët, që varret e Pejgamberëve të tyre i kanë shndërruar në mesxhide!"*

Urtësia (hikmeti) i kësaj është që xhamitë të mbeten tërësisht të pastra nga politeizmi. All-llahu xh.sh. thotë:

***"Xhamitë i janë kushtuar All-llahut, dhe mos iu lutni askujt, përveç All-llahut!"*** (El-Xhinn: 18).

Dihet pa dyshim se Resulull-llahu a.s. është varrosur në shtëpinë e vet e jo në xhami, kurse emevitë e kanë zgjeruar xhaminë, në strukturë të cilës ka hyrë edhe varri i tij, e shumë më mirë do të ishte sikur të mos e kishin bërë këtë!

Varri i Huseinit tani gjendet në një xhami dhe njerëzit sillen rreth e rrotull tij duke kërkuar plotësimin e lutjeve të tyre, të cilat do të duhej t'i drejtohen vetëm All-llahut xh.sh. dhe askujt tjetër. Kështu disa kërkojnë shërim, largimin e mynxyrave etj., kurse feja jonë kërkon prej nesh që vetëm All-llahut t'ia drejtojmë lutjet dhe që të bëjmë tavaf vetëm rreth Ka'bes. All-llahu xh.sh. thotë:

***"...dhe le të sillen*** *(bëjnë tavaf)* ***rreth Faltores së lashtë*** *(të nderuar).* ***"*** (El-Haxhxh: 29)

**2.** Varret e Zejnebes, vajzës së Aliut r.a. në Egjipt dhe në Damask janë të rrejshëm, e argument për këtë është se ajo nuk ka vdekur as në Egjipt as në Sham.

**3.** Islami ndalon ndërtimin e kubesë mbi varre, madje edhe nëse është fjala për varre të vërteta, siç është varri i Huseinit në Irak, i Xhejlaniut në Bagdad, i Shafiut në Egjipt, për shkak të hadithit të përmendur, ndërsa lejon ndërtimin e kubesë mbi xhamia.

Më ka rrëfyer një plak (sheh) i sinqertë se e ka parë një njeri të kthyer kah varri i Xhejlaniut (Abdul Kadrit), e jo kah Ka'bja. Plaku e ka këshilluar njeriun që të mos veprojë kështu, kurse ai i është përgjigjur: "Ti je vehabist!" Sikur të mos kishte dëgjuar për hadithin e Pejgamberit a.s. *"Mos u ulni në varreza dhe mos u falni kah ato!"*

**4.** Shumicën e tyrbeve në Egjipt i ka ndërtuar dinastia fatimijë. Ibni Kethiri, në librin "El-bidaje ven-nihaje", në vëllimin e 11, faqe 346, thotë për ata: "Kafirët, fasikët, mëkatarët, ateistët dhe paganët mohojnë Islamin ndërsa drejtimin e adhuruesve të zjarrit e konsiderojnë si korrekt."

Këta jobesimtarë janë pikëlluar kur i kanë parë xhamitë përplotë falës, ngase i urrejnë myslimanët, andaj kanë menduar se si t'i largojnë ata nga xhamitë dhe kanë ndërtuar varre, kube dhe tyrbe të rrejshme duke

gënjyer se aty janë të varrosur Huseini dhe Zejnebja. Pastaj kanë organizuar ceremoni madhështore të rastit në mënyrë që t'i joshin njerëzit, ndërsa veten e kanë quajtur fatimijë, duke u fshehur pas emrit të Fatimes. Pastaj myslimanët kanë pranuar prej tyre këtë bid'at (risi në fe), i cili i ka shpjer në shirk dhe për këtë kanë shpenzuar para të mëdha, të cilat iu kanë nevojitur për blerjen e armëve në mënyrë që ta mbrojnë fenë dhe nderin e vet nga armiqtë.

**5**. Nga pasuria, që e kanë dhënë myslimanët për ndërtimin e kubeve, varrezave, përmendoreve të përmortshme etj, të vdekurit nuk kanë kurrfarë dobie. E, sikur këtë pasuri t'ua kishin ndarë të varfërve, prej kësaj do të kishin pasur dobi edhe të gjallët edhe të vdekurit, e të mos flasim se çdo ndërtim përmbi varre është rreptësisht i ndaluar, për çka kemi bërë fjalë.

Muhammedi a.s. i ka thënë Aliut r.a.: *"Mos e le ndonjë idhull e të mos e rrënosh dhe mos kalo pranë ndonjë varri të ngritur e të mos e rrafshosh me tokë!"*

Islami lejon që varri të jetë pakë i ngritur në mënyrë që të dihet për të.

**6.** Amanetet (të hollat etj.), të cilat përmbushen ndaj të vdekurve dhe lihen nëpër varre ose tyrbe, bëjnë pjesë në shirk të madh. Këto të holla me haram i marrin ata të cilët kujdesen për pastërtinë dhe mirëmbajtjen e këtyre vendeve, e të cilët ngandonjëherë këto të holla i shpenzojnë duke bërë mëkate dhe duke i kënaqur epshet e veta, e në këtë mënyrë, edhe ai që i jep këto të holla, ngase është zotuar, edhe ai që i merr këto marrin pjesë në mëkat. E, sikur këto të holla t'ishin dhënë si sadaka të varfërve, nga kjo do të kishin pasur dobi edhe të gjallët edhe të vdekurit, ndërsa atij që jap sadaka, dhashtë Zoti, do t'i plotësohen duatë e bëra!

O All-llahu ynë! Na bën të shohim të vërtetën të vërtetë dhe na udhëzo që ta pasojmë atë dhe ta duam atë, dhe na bën të shohim lajthitjen lajthitje dhe na udhëzo që t'i largohemi asaj dhe ta urrejmë atë!

## DËMI NGA SHIRKUT DHE TURBULLIRAT QË SHKAKTON AI

Shirku është i dëmshëm për jetën e individit dhe shoqërisë në tërësi, ngase shkakton çrregullime dhe turbullira në tokë.

Dëmi i shirkut pasqyrohet më sa vijon:

***1. Shirku është poshtërim për njerëzimin***

Shirku paraqet poshtërim e nënçmim për dinjitetin njerëzor dhe zvogëlimin e vlerës dhe rolit të njeriut. All-llahu xh. sh. e ka bërë njeriun mëkëmbës në Tokë, e ka nderuar atë dhe ia ka mësuar emërtimet e të gjitha sendeve, ia ka nënshtruar atij çdo gjë që ekziston në qiell dhe në Tokë dhe ia ka mundësuar të disponon me çdo gjë që ekziston rreth tij. Mirëpo, njeriu shpeshherë nuk e njeh vlerën e vet, dhe disa pjesë të Gjithësisë i ka marrë për hyjni të vet duke iu nënshtruar dhe përulur atyre.

A ekziston poshtërsi më e madhe për njeriun se sa ajo që sheh se me miliona njerëz në Indi edhe sot e kësaj dite adhurojnë lopën, të cilën All-llahu xh.sh. e ka krijuar për t'i shërbyer njeriut, gjersa është gjallë, dhe ta hajë mishin e saj, pasi që të prehet.

Nga ana tjetër, disa myslimanë qëndrojnë tek varret dhe duatë e tyre ua drejtojnë të vdekurve, të cilët janë vetëm robër të All-llahu xh.sh. dhe nuk mund të sjellin as dëm as dobi. Huseini r.a. nuk ka mundur ta pengojë vrasjen e vet, e si atëherë të ketë mundësi t'ua largojë të tjerëve mynxyrat apo t'u sjellë ndonjë dobi?

Të vdekurit kanë nevojë për duatë tona, të cilat për ta do t'ia drejtojmë All-llahu xh.sh., e nuk do t'ia drejtojmë atyre, pos All-llahut xh.sh. All-llahu i Lartmadhërishëm thotë:

***"E, ata*** *(idhujt)* ***që adhurojnë*** *(idhujtarët)****, pos All-llahut - nuk krijojnë asgjë; ata vetë janë të krijuar; janë të vdekur e jo të gjallë, dhe ata nuk e dinë se kur do të ringjallen*** *(adhuruesit e tyre)****. "*** (En-Nahël: 20-21).

Dhe thotë All-llahu i Lartmadhërishëm:

***"...Kush i bënë shok All-llahut, ai i ngjanë atij që bie nga qielli e që e rrëmben zogu ose që stuhia e erës e ka hedhur në vende të largëta."*** (El-Haxhxh: 31).

***2. Shirku është tokë pjellore për legjenda, dokrra e bestytni***

Ngase arsyeja e atij që beson se ekzistojnë fuqi tjera të cilat veprojnë (ndikojnë) në Gjithësi, pos All-llahut xh.sh., siç janë yjet, xhinnët, demonët dhe lugatët, bëhet tërësisht e gatshme t'i pranojë të gjitha trillimet dhe t'i besojë çdo gënjeshtari. Në këtë mënyrë, malli i shortarit, magjistarit, fallxhiut, sehirxhiut e të tjerëve, të cilët pohojnë se kanë

njohuri për gajbin, që e di vetëm All-llahu xh.sh., ka shitje tejet të mirë në shoqëri. Në shoqëri të tillë është shumë e përhapur trashëgimia e ligjeve të kauzalitetit (shkaktueshmërisë) dhe pasojave.

***3. Shirku është zullum i madh***

Zullum ndaj të vërtetës, ngase e vërteta më e madhe është se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut, dhe nuk ekziston Pronar dhe Sundues përveç Tij. Mirëpo, politeisti (mushriku) konsideron se ekziston hyjni tjetër, pos All-llahut xh.sh. dhe për sundues e konsideron dikë tjetër, pos Tij.

Zullum ndaj vetvetes, ngase politeisti e ka bërë veten skllav ndaj krijesës siç është edhe vetë, ose madje edhe më pak të vlefshëm se ai, ndërsa All-llahu xh.sh. e ka bërë tërësisht të pavarur.

Zullum ndaj njerëzve të tjerë, ngase ai i cili dikë tjetër e konsideron për zot, pos All-llahut xh.sh., i bënë zullum edhe atij, sepse i ka dhënë më shumë të drejta sesa i posedon në realitet.

***4. Shirku është burim i frikës dhe i lajthitjeve***

Ai i cili arsyeja e tij i pranon trillimet dhe u beson lajthitjeve - ndien frikë nga të gjitha anët, meqë i mbështetet hyjnive të shumë, të cilët nuk janë në gjendje t'i prokurojnë vetes ndonjë dobi, apo të largojnë nga vetja ndonjë dëm. Prandaj, në atmosferën ku mbretëron shirku, përhapet bestytnia dhe frika, pa kurrfarë shkaku të dukshëm. All-llahu xh.sh. thotë:

***"Ne do të mbjellim frikë në zemrat e mohuesve, sepse ata i bëjnë shok All-llahut, për çka Zoti nuk ka dhënë kurrfarë argumenti. Vendbanimi i tyre do të jetë zjarri, e sa vendbanim i shëmtuar është ky për mohuesit!"*** (Ali Imran: 151).

***5. Shirku pengon përparimin e veprave të dobishme***

Ngase ai i mëson njerëzit t'u mbështeten ndërmjetësve dhe ndërhyrësve, dhe kështu i braktisin veprat e mira e bëjnë mëkate, duke konsideruar se këta do të angazhohen për ta tek All-llahu xh.sh. Kjo bindje ka qenë e pranishme edhe tek arabët paraislamik, për të cilët All-llahu xh.sh. thotë:

***"Ata adhurojnë - përveç All-llahut - atë që as nuk u bënë dëm, as nuk u sjell dobi dhe thonë: "Këta janë ndërmjetësit tanë tek All-llahu!" Thuaj: "A mundeni ju t'i tregoni All-llahut se në qiej dhe në Tokë ekziston diçka që nuk e di***

***Ai?" Qoftë lavdëruar Ai dhe lartë qoftë nga ajo që i bëjnë shok Atij!"*** (Junus: 18).

Të krishterët i bëjnë disa vepra të palejuara, duke konsideruar se Mesihu (Jezu Krishti) i ka shpenguar mëkatet me rast të kryqëzimit me gozhda, disa myslimanë i braktisin vaxhibet - obligimet - dhe bëjnë vepra të ndaluara, duke u mbështetur në shefa'atin (ndërmjetësimin) e Muhammedit a.s., përkundër faktit se Pejgamberi fisnik i ka thënë madje edhe vajzës së vet, Fatimes r.a.:

*"Oj Fatime, e bija e Muhammedit, kërko nga pasuria ime sa të duash, e tek All-llahu asgjë nuk mund të të ndihmoj!"*

***6. Shirku shkakton qëndrim të përhershëm në Xhehennem***

Shirku është shkaktar i shkatërrimit njerëzor në dynjallëk dhe i vuajtjes së përhershme në Xhehennem. All-llahu xh.sh. thotë:

***"...Se, me të vërtetë, kush i bënë shok All-llahut, All-llahu ia ndalon atij Xhennetin dhe strehim i tij është Zjarri. Dhe për zullumqarët nuk ka ndihmëtarë."*** (Maide: 72).

Ndërsa Muhammedi a.s. ka thënë:

*"Kush vdes duke i përshkruar All-llahut shok, do të hyjë në zjarr (në Xhehennem)."*

***7. Shirku shkakton përçarjen e ummetit islam***

All-llahu xh.sh. thotë:

***"...Druajuni Atij dhe falni namazin e mos u bëni si ata që i bëjnë shok Atij, si ata, që fenë e vet e kanë përçarë dhe janë ndarë në grupe, e çdo grup është i kënaqur me atë që ka para veti."*** (Er-Rum: 31-32).

## REZYME

Nga kjo që përmendëm shihet qartë se shirku është dukuri tejet e rrezikshme, nga e cila duhet ruajtur dhe shmangur, dhe duhet frikësuar që të mos bihet në të, sepse ai është mëkati më i madh dhe se i shkatërron të gjitha veprat të cilat i bën njeriu, për ummetin dhe për tërë njerëzimin. All-llahu xh.sh. thotë:

***"Dhe, Ne - do t'i qasemi veprës që kanë punuar ata dhe do ta shndërrojmë atë në pluhur të shpërndarë."*** (El-Furkan: 23).

Pastaj thotë:

***"O besimtarë! Kini frikë All-llahun dhe përpiquni që t'i afroheni Atij me vepra të mira, dhe luftoni në rrugën e Tij për të shpëtuar!"*** (El-Maide: 35)**.**

Nganjëherë thotë:

***"Afrojuni All-llahut me bindje dhe me vepra me të cilat është i kënaqur Ai!"***

Mënyra e të afruarit All-llahut e lejuar me sheriat, është ajo që e urdhëron Kur'ani dhe Pejgamberi a.s. dhe ashtu siç kanë vepruar as'habët. Ekzistojnë shumë lloj afrimesh All-llahut xh.sh. e më kryesoret janë:

***1. Të afruarit All-llahut me anë të imanit***

All-llahu xh.sh., duke përmendur të afruarit e robërve të Vet me anë të imanit, thotë:

***"O Zoti ynë! Na dëgjuam grishtarin që na thërriste në besim: "Besoni Zotin tuaj!" E, besuam. O Zoti ynë! Falna mëkatet tona dhe shkarkona nga gabimet, e pas vdekjes na radhit me të mirët."*** (Ali Imran: 193).

***2. Të afruarit All-llahut me anë të shprehjes (shfaqjes) së Njëshmërisë së Tij - Teuhidi***

Siç e ka lutur Junusi a.s. All-llahun xh.sh., atëherë kur është gjendur në barkun e balenës:

***"...andaj thirri nga errësira: "S'ka zot tjetër përveç Teje! Ti je i lavdëruar! Me të vërtetë, unë kam gabuar*** *(ndaj vetes)****!" Ne iu gjegjëm atij dhe e shpëtuam nga brengosja. Kështu, Ne i shpëtojmë besimtarët."*** (El-Enbija': 87-88).

***3. Të afruarit All-llahut me anë të emrave të Tij të bukur***

All-llahu xh.sh. thotë:

***"All-llahut i përkasin emrat më të bukur, andaj thirreni Atë me ta*** *(dhe lutjuni)****, e shmanguni atyre që i shtrembërojnë***

***emrat e Tij. Ata do të ndëshkohen ashtu si kanë vepruar."*** (El-A'raf: 180).

***4. Të afruarit All-llahut me anë të atributeve të Tij***

Siç janë fjalët e Muhammedit a.s.:

*"O i Gjallë dhe Furnizues i çdo gjëje! Me mëshirën Tënde prej Teje kërkoj ndihmë!"*

***5. Të afruarit All-llahut me anë të veprave të mira***

Siç janë: namazi, dëgjesa ndaj prindërve, respektimi i të drejtave të tjerëve, amaneti, sinqeriteti, përmendja e All-llahut, leximi (këndimi) i Kur'anit, të dërguarit salavat Pejgamberëit a.s., dhe dashuria ndaj tij dhe as'habëve të tij, etj. Muslimi në Sahihun e vet shënon rrëfimin autentik mbi tre shokë të cilët kanë mbetur të mbyllur në një shpellë e çdonjëri prej tyre i është mikluar All-llahut xh.sh. me veprat e mira që i kanë bërë. Njëri i ka respektuar të drejtat e rrogëtarëve të vet, i dyti është kujdesur për prindërit e vet ndërsa i treti i është frikësuar All-llahut e është ruajtur nga zinaja. Për shkak të veprave të tyre të mira All-llahu xh.sh. ua ka hapur daljen nga shpella.

***6. Të afruarit All-llahut duke i ikur mëkateve***

Siç janë: alkooli, zinaja dhe vepra të tjera të ndaluara, ndërsa në shembullin paraprak përmendëm se si njëri prej tre shokëve të mbyllur në shpellë i është afruar All-llahut xh.sh. duke braktisur zinanë.

***7. Myslimanët e sotëm***

Myslimanët e sotëm i kanë braktisur veprat e mira dhe të afruarit All-llahut me anë të tyre, ndërsa All-llahut i afrohen me veprat e njerëzve të tjerë, të cilët tanimë gjenden në mesin e të vdekurve, duke vepruar kështu ndryshe nga porosia e Pejgamberi a.s. dhe procedimet e as'habëve të tij.

***8. Të afruarit All-llahut***

duke kërkuar nga Pejgamberi dhe njerëzit e tjerë, me kusht që ata të jenë të gjallë, t'i luten All-llahut për ty.

Transmetohet se një njeri i verbër ka vajtur tek Pejgamberi a.s. e i ka thënë: "Lute All-llahun që të më shërojë!" Pejgamberi a.s. i ka thënë: *"Nëse don, unë do ta lus All-llahu, e nëse don të durosh, kjo është më mirë për ty!"* Njeriu i tha: "Lute!" Pastaj Pejgamberi a.s. i urdhërojë që të

merr abdest, t'i falë dy rekate namaz, e pastaj të shqiptojë këtë lutje: *" O All-llahu im! Të lutem dhe të drejtohem Ty me anë Pejgamberit Tënd, Pejgamberit të mëshirës!" "O, Muhammed, unë me ndihmën tënde i drejtohem Zotit tim për shkak të nevojës sime. O All-llahu im! Pranoje ndërmjetësimin e tij për mua dhe ndërmjetësimin tim për të!"* Njeriu ka vepruar kështu dhe është shëruar.

Në këtë hadith flitet se Pejgamberi a.s. i është lutur All-llahut xh.sh. për një njeri të verbër, por edhe e ka urdhëruar të verbëtin që ta lusë All-llahun për vetvete dhe për pranimin e shefa'atit të Pejgamberit a.s., e All-llahu xh.sh. ia ka pranuar lutjen. Kjo dua përmes Pejgamberit a.s. ka pasur vlerë vetëm derisa ka qenë gjallë Pejgamberi a.s., por pas vdekjes së tij më nuk mund të bëhet duaja përmes tij, ngase as as'habët nuk e kanë bërë këtë.

# TË AFRUARIT E NDALUAR ME SHERIAT

Të afruarit e ndaluar me sheriat është ai, i cili nuk ka bazë në fe, e ekzistojnë disa lloje, prej të cilave janë:

***1. Të afruarit All-llahut me anë të të vdekurve dhe kërkimi i nevojës dhe ndihmës prej tyre***

Siç ndodh sot, e këtë e quajnë tevessul (të afruarit e drejtë), që nuk është e vërtetë, ngase tevessuli kërkon që t'i drejtohemi All-llahut xh.sh. me anë të mjeteve të lejuara, siç janë veprat e mira, imani, përmendja e emrave të bukur të All-llahut... Ndërsa të drejtuarit e duave njerëzve të vdekur paraqet largim nga All-llahu, e që është shirk i madh, ngase All-llahu xh.sh. thotë:

***"Dhe, përveç All-llahut mos iu lut tjetërkujt, të cilët nuk të sjellin as dobi as dëm, e nëse e bën këtë, ti atëherë, me të vërtetë, je nga pabesimtarët."*** (Junus: 106).

***2. Për sa i përket të afruarit All-llahu me anë të***

personalitetit të Pejgamberit a.s., kjo bën pjesë në bid'ate (risi), sepse as'habët nuk kanë vepruar kështu. Umeri r.a. iu ka afruar All-llahut xh.sh. me anë të duasë të Abbasit r.a. derisa ky ishte gjallë, e nuk e luste All-llahu përmes Pejgamberit a.s. pas vdekjes së tij. Hadithi: "Afrojuni

All-llahut me anë të personalitetit tim”, nuk ka kurrfarë bazash, siç thotë Ibni Tejmiu.

Kjo mënyrë e re e të afruarit All-llahut shpie në shirk dhe atë nëse njeriu konsideron se duhet të ketë ndonjë ndërmjetësues në mes tij dhe All-llahut xh.sh., si p.sh. udhëheqësi, sundimtari, ngase kjo paraqet të barazuarit e krijesave me Krijuesin.

Ebu Hanifja ka thënë: “E urrej që t’i drejtohem All-llahut me anë të ndërmjetësve!”

3. ***Për sa i përket kërkimit nga Pejgamberi a.s. që të bëjë dua pas vdekjes së tij***

sikur dikush të thotë: “O i Dërguar, lute All-llahun për mua!” - kjo nuk është e lejuar, ngase as’habët nuk kanë vepruar kështu dhe se Pejgamberi a.s. ka thënë:

**“Kur vdes njeriu, sevabet i pushojnë t’i arrijnë, përveç në tri raste: sadakasë së përhershme, shkencës prej të cilës ka dobi njerëzia dhe fëmijës së mirë i cili lutet për të”.**

## PËRMBAJTJA: